# ANGLEZËT:

# “JA ÇFARË PAMË TEK AMBASADA SHQIPTARE NË LONDËR!”

Embassy

www.embassymagazine.com • Issue 55

NETWORKING FOR DIPLOMATS

## Notes on Albania

The Albanian Ambassador Mal Berisha celebrated his country's Independence Day with a sell-out concert – a whimsical mix of classical music, folk favourites, poetry, envelop-pushing contemporary pieces and a world premier of Four World Seasons, a modern re-imagining of the Verdi classic.

Speaking at the opening, Ambassador Berisha said the Albanian people looked forward to being re-united with the rest of Europe, having been granted EU candidate status in June. The concert, he said, demonstrated the European roots of Albanian culture.

Guest of Honour Lord Robert Maclennan said Notes on Albania showed why Albania forms an “integral part of the European cultural mosaic”.

“Albania looks forward to full EU membership” – Ambassador Mal Berisha

Former British Ambassador to Albania Stephen Nash, Ambassador Berisha and Mrs Berisha

Composer Roxanna Panufnik introduces Autumn in Albania from her Four World Seasons

Mrs Lindita Greiçevci, the Ambassador of Kosovo Mr Lirim Greiçevci, Ambassador Berisha and Mrs Berisha

***Nga Rudina HOXHA***

*Botuar ne JAVA NEWS, 06/02/2016*



JAVANEWS

*Koncertet, e titulluara “Notes on Albania”, me pjesëmarrjen e artistëve shqiptare me famë botërore, Ermonela Jaho, Inva Mula, Saimir Pirgu, Arlinda Morava, Genc Tukici dhe shumë të tjerësi Alda Dizdari, Marjela Cingo, dhe mbi të gjitha vendosja e bustit krenar të Skëndërbeut bënë një jehonë të madhe tek populli anglez i cili u habit me thesarët kulturore dhe historike që fsheh ky vend. Kjo bëri që shumë anglezë të kishin kureshtje për të mësuar për Shqipërinë.*

28 Nëntor, 2012! Në Londër, Ambasada Shqiptare feston 100 vjetorin e Pavarësisë së Shqipërisë, sipas mënyrës së saj origjinale. Pikërisht në adresën 113 Inverness Terrace, W26JC, shumë vetë, kryesisht shqiptarë, janë mbledhur për të përuruar vendosjen e bustit të heroit kombëtar shqiptar, Gjergj Kastrioti Skëndërbeu.

> ***“Ky prej sot do të jetë vendi juaj, tempulli juaj i nderit kombëtar, do të jetë faltorja juaj. Duajeni, respektojeni, kthehuni herë pas here, frymëzohuni dhe reflektoni për identitetin tuaj. Bëhuni britanikët më të mirë të këtij vendi, por jini edhe shqiptarët më patriotë në botë.”***

Kështu do ti drejtohej midis të tjerash, Ambasadori shqiptar në Londër dhe njëkohësisht iniciatori i vendosjes së këtij busti, Z. Mal Berisha pjesëmarrësve të shumtë në atë shesh, në atë ditë të ftohtë nëntori.

Në këtë qytet me një kulturë dhe histori të madhe, kjo ngjarje e rëndësishme do të ishte vetëm një nga kulminacionet e shumta të punës së kësaj ambasade e cila brenda një periudhe 4 vjeçare (2012-2015) bëri një mrekulli duke e transformuar Shqipërinë në një vend më të njohur dhe më të afërt për popullin anglez të cilët më së shumti kishin lexuar për Shqipëtarët e krimit dhe të drogës. Ambasada do të mirëpriste rregullisht aktivitetet e Shoqatës Anglo-Shqiptare duke i afruar dy vendet edhe më tepër.

Koncertet, e titulluara “Notes on Albania”, me pjesëmarrjen e artistëve shqiptare me famë botërore, Ermonela Jaho, Inva Mula, Saimir Pirgu, Arlinda Morava, Genc Tukici dhe shumë të tjerësi Alda Dizdari, Marjela Cingo, dhe mbi të gjitha vendosja e bustit krenar të Skëndërbeut bënë një jehonë të madhe tek populli anglez i cili u habit me thesarët kulturore dhe historike që fsheh ky vend. Kjo bëri që shumë anglezë të kishin kureshtje për të mësuar për Shqipërinë. Një prej tyre ishte edhe Lordi Britanik, Robert Maclennan i cili në fillim të shtatorit të shkuar do të merrte rrugën drejt Shqipërisë si për të na kujtuar shtigjet ku kishte shkelur Lordi Byron afro dy shekuj më parë. Lordi Maclennan i Rogartit u mahnit nga peisazhet plot ngjyra të Shqipërisë si dhe nga arkaeologjia dhe historia e lashtë e Shqipërisë. Në përfundim të kësaj vizitë një-javore, Lordi arriti në përfundimin: “Europa di shumë pak për Shqipërinë.” Sot Lordi do ta pranojë se Ambasada Shqiptare bëri shumë në drejtim të njohjes së Shqipërisë në Britaninë e Madhe e më gjërë. “Mal Berisha ishte një ambasador i shkëlqyer. Ai ishte gati të diskutonte zhvillimet në Shqipëri në mënyrë të plotë dhe të sinqertë. Unë mendoj se Shqipëria nuk është njohur sa duhet nga Europa dhe Ambasada Shqiptare dhe Z. Mal Berisha në veçanti bënë gjithshka që mundën në këtë drejtim. Unë isha shtatorin e shkuar në Shqipëri. Dua të vij përsëri. Shpresoj që t’i ruaj marrëdhëniet me Z. Berisha,” tha Lordi.

Pra, Shqipëria filloi të njihej nga arti i saj.

Shumë nga përfaqësuesit më të rëndësishëm të jetës britanike dhe të komunitetit shqiptar në Angli të cilët patën mundësinë të bashkëpunojnë ngushtas me këtë ambasadë e pranojnë se ishte e pamundur të mos tregoje vëmendje ndaj saj duke marrë parasysh aktivitetet e shumta të organizuara aty përfshirë ato të Shoqatës Anglo-Shqiptare. Ajka e jetës politike, të biznesit dhe artit anglez do të ishin shpesh të pranishëm në këtë Ambasadë. Arsyeja? Kjo Ambasadë i kishte vënë detyrë vetes të promovonte Shqipërinë duke përdorur mjetet e veta më efikase: Kulturën, artin dhe pasurinë shpirtërore shqiptare. Dhe ja doli.

John Hodgson, përkthyes i librave të shkrimtarit të madh Ismail Kadare, do të thoshte se Ambasada u bë një strehë për aktivitetet e Shoqatës Anglo-Shqiptare. "Ambasadori Berisha ishte shumë i përzëmërt dhe bujar cka ndikoi shumë në marrëdhëniet midis Shqipërisë dhe Britanisë së Madhe," tha ai.

Në fakt, Ambasada Shqiptare dha shembullin se si mund të zhvillohet dhe të çohet në një stad tjetër diplomacia në përgjithësi dhe ajo kulturore në veçanti duke lënë rrjedhimisht pas një trashëgimi të çmuar: dy statuja të heroit tonë kombëtar, Skëndërbe, të ngritura përkatësisht në Londër më 28 nëntor 2012, me rastin e 100 vjetorit të pavarësisë së Shqipërisë dhe njënë fshatin Arbëresh Munxhufuni (Itali) më 4 gusht 2013, të dyja me iniciativën personale të tij.

Dhe këto ishin "shenja" të forta. Sir Noel Malcolm, Presidenti i Shoqatës Anglo-Shqiptare, pranon se kjo ambasadënë përgjithësi dhe Z. Mal Berisha në veçanti lanë shenjë në Londër. "Gjatë gjithë kohës që shërbeu në Londër, ai vazhdimisht kërkoi mënyra të reja për të shfaqur një imazh pozitiv të Shqipërisë," thotë Malcolm. Sipas tij, "Kjo nuk përfshiu vetëm kontaktet me zyrtarët, organizatat dhe biznesmenët britanikë të cilët mund të kishin shfaqur interes ndaj Shqipërisë por edhe tërheqjen e vëmendjes së një publiku më të gjërë dhe padyshim, promovimin e anëtarëve të tjerë të komunitetit diplomatik në Londër."Gjithashtu, sipas tij, Ambasadori Berisha i dedikoi mjaft kohë dhe energji njohjes me Diasporën Shqiptare në Angli e cila gjithmonë vlerësoj lart tek Z. Mal Berisha ndjenjën e patriotizmit që e karakterizon atë si dhe diplomacinë kulturorë të mprehtë që ai zhvilloi.

Kështu sopranoja shqiptare me famë botërore, Ermonela Jaho, e cila ka qënë pjesë e koncerteve të organizuara nga Ambasada, nxjerr në pah atë që Z. Berisha ka bërë për të ngritur lart imazhin e Shqipërisë në botë. "Tek Z. Mal Berisha kam gjetur gjithmonë një bashkëatdhetar të vërtetë që ka qënë gjithmonë i gatshëm dhe i përkushtuar për të ndihmuar dhe çuar përpara emrin e Shqipërisë dhe shqiptarëve në Angli dhe kudo në botë. Mungesa e tij do të ndihet! Urojmë që ambasadorët e tjerë që do të ndjekin të vazhdojnë punën e mirë të nisur nga parardhësit e tyre," thotë Jaho.

Pikërisht kultura shqiptare, e shpalosur në të gjitha dimensioned e saj nga Ambasada Shqiptare në Angli, me anë të rreth 150 aktiviteteve të ndryshme, e mahniti edhe Roxanna Panufnik, kompozitoren e njohur britanike, e cila bëri disa kërkime mbi muzikën shqiptare për realizimin e pjesës "Vjeshtë në Shqipëri" (pjesë e "Katër Stinët e Botës"). "Periudha gjatë së cilës Z. Mal Berisha shërbeu në Londër ka lënë pas një trashëgimi të gjatë të vlerësimit të kulturës shqiptare – sidomos muzikës nëpërmjet koncerteve publike që ai vuri në Londër dhe interesit mediatik që ai nxiti.," thotë Pamufnik e cila e pranon se është frymëzuar shumë nga ajo që ka mësuar dhe parë në Shqipëri falë Z. Berisha që mundësoi edhe një udhëtim të saj në Tiranë për të realizuar një bashkëpunim me Orkestrën Simfonike të Televizionit Shqiptar.

Në fakt, i gjithë ky udhëtim 4-vjeçar i Ambasadës Shqiptare në Britani e bëri edhe më të larmishme historinë e bashkëpunimit midis dy vendeve tona.

Atë që nuk e bëri askush nga zyrtarët e shtetit shqiptar, në vlerësimin e punës dhe arritjeve të kësaj ambasade dhe Z. Berisha në veçanti, e bëri Ambasadori i Britanisë së Madhe në Tiranë, Z. Nicholas Cannon, i cili në një intervistë ekskluzive së fundmi, do të thoshte shumë në pak fjalë. "Ambasada dhe Z. Mal Berisha e ngritën profilin e Shqipërisë në Londër." Po aq shkurt, shkrimtari anglez, Adam Yamey i cili i njojti shqipëtarët qënë vitin 1975 kur vizitoi Prizrenin për herë të parë, do të thoshte: "Kushdo që vendosi për emërimin e Mal Berishës në Londër, bëri një gjë të madhe për Shqipërinë.

**http://www.javanews.al/anglezet-ja-cfare-pame-tek-ambasada-shqiptare/**